*Tërë falënderimi i takon All-llahut. Atë e falënderojmë, nga Ai ndihmë dhe falje kërkojmë. E lusim Allahun që të na mbrojë nga e keqja dhe nga veprimi i veprave jo të mira. Atë që Allahu e udhëzon në rrugë të drejtë, nuk ka kush që mund ta shpie në humbje, e kush shkon në humbje, askush përveç Tij nuk mund ta nxjerrë nga humbja. Dëshmoj që nuk ka të adhuruar tjetër përveç Allahut xh.sh., dhe se Muhammedi a.s., është rob dhe i Dërguar i Tij. Obligim i njeriut është të hulumtojë për njohjen e natyrës, dhe të gjitha krijesave rreth tij, në kuadër të arritjes së këtyre njohurive të fillojë të mendojë edhe për njohjen e Krijuesit të Madhërishëm i cili në Kur'anin e lartë thotë: "**Atëherë dije se nuk ka të adhuruar tjetër pos All-llahut.**.." (Kur'an; Muhammed 9).*

*All-llahu i Lartësuar nuk e krijoi njeriun dhe nuk e vendosi në tokë pa kurrnjëfarë qëllimi, por e krijoi dhe i vuri detyra dhe obligime që ta sprovojë a është falënderues ndaj mirësive të Allahut xh.sh., apo mohues i mirësive të Tij.*

*Derisa ekzistenca, jeta dhe krijesa jote është e Zotit, xh. sh., i cili të krijoi dhe të përsosi, atëherë patjetër duhet ta njohësh Atë në duart e cilit gjendet çështja dhe ekzistenca jote.*

*Për këtë arsye All-llahu ia bëri të obligueshme njohjen e Tij.*

*"**Unë nuk i krijova exhinët dhe njerëzit përveçse të më adhurojnë** (të më njohin dhe t'i kryejnë adhurimet që ua obligoi)" (Kur'an).*

*Lexues të nderuar në këtë libër do të njiheni në pika të shkurtëra me obligimet lidhur me faljen e namazit të xhumasë, të cilat All-llahu, xh.sh, ia bëri obligim besimtarëve, duke kërkuar prej tyre që ta adhurojnë dhe madhërojnë Atë.*

## Dispozitat e namazit të xhumasë - në bazë të Kur’anit dhe sunnetit

Pas hixhres nga Mekka në Medine, Pejgamberi, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, nxitoi t’ua mësojë muslimanëve fenë e re dhe tu sqaronte për parregullsinë e disa veprimeve të tyre të cilët ata zakonisht i praktikonin në xhahilijet, e të cilët ishin në kundërshtim me besimin islam. Duke asgjësuar vlerën e veprimeve të xhahilijetit, islami muslimanëve u ofroi zëvendësim me dispozitat dhe festat islame. Shembull tipik për këtë janë bajrami i Ramazanit (fitër Bajrami) dhe Kurban-bajrami. Pejgamberi, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, i kishte hasur banorët e Medines se si në dy ditët e caktuara i festonin ngadhnjimet e tyre të hershme xhahilike duke i evokuar ato. Me të parë këtë, Pejgamberi, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, deklaroi: “*Allahu këto dy ditë ua ka zëvendësuar me më të mirë se këto, ato janë bajrami i Ramazanit dhe Kurban-bajrami*.” (Ebu Davudi)

Në këtë mënyrë Allahu, xhele shanuhu, ditët e argëtimit të shfrenuar të shejtanit, muslimanëve ua zëvendësoi me ditët në të cilat ata, të lumtur për shkak të përmbushjes së përulësisë së tyre ndaj Tij, e madhërojnë, e falënderojnë dhe kërkojnë falje prej Tij.

Prandaj, na muslimanët i kemi tri festa të cilat i festojmë. Dy prej tyre i festojmë vetëm një herë në vit, ndërsa i treti përsëritet çdo javë. Kjo është dita e xhumasë, ditë të cilën na muslimanët e festojmë çdo javë. Allahu, xhele shanuhu, muslimanëve ua ka përcaktuar kryerjen e pesë namazeve gjatë ditës dhe natës. Në fund të javës na

muslimanët tubohemi që të gjithë së bashku në ditën e xhumasë ta kurorëzojmë përulësinë ndaj Allahut, xhele shanuhu, kur e kryejmë namazin e xhumasë së bashku, dhe kjo është arsye tejet me rëndësi që kjo ditë për ne të jetë festë javore. Ditën e xhumasë Allahu, subhanehu we te'ala, e ka përsosur krijimin e çdo gjëje të gjallë. Në kaptinën *Kaf*, Allahu i Madhëruar thotë: "***Ne krijuam qiejt e tokën dhe gjithçka ka ndërmjet tyre brenda gjashtë ditesh dhe Nuk ndiem lodhje***" (50:38).

Duke kometuar këtë ajet ulemâ-ja islame thonë se Allahu, xhel-le shanuhu, krijimin e ka filluar të dielën dhe e ka përfunduar të premtën, ditën e xhumasë, kur e krijoi Ademin, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem. Në ditën e xhumasë, Ademi është futur në Xhennet, të premten është nxjerrur prej tij, dhe të premten do të shkatërrohet dynjallëku dhe çasti i premtuar do të fillojë këtë ditë.

Dita e xhumasë është specifike për shkak se në të kryhet namazi i xhumasë dhe se muslimanët tubohen që një herë në javë të gjithë së bashku, duke madhëruar Allahun, xhele shanuhu, ta dëgjojnë hytben e xhumasë në të cilën imami i cekë problemet më të theksuara të shoqërisë islame dhe i këshillon njerëzit se duke ndjekur sunnetin e Pejgamberit, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, të gjejnë zgjidhje për problemet e tyre dhe që, ruana Zot, të mos kërkojnë zgjidhje jashtë dispozitave të Allahut. Prandaj është e ndaluar që dita e xhumasë të kalohet në agjërim, siç është e ndaluar të agjërohet në ditët e bajramit të Ramazanit ose Kurban-bajramit, meqë ato janë festa islame.

Allahu, xhel-le shanuhu, muslimanëve ua ka caktuar festat pas përfundimit të ibadeteve ndaj Tij. Pas agjërimit njëmujor vie Bajrami, d.m.th., festa në të cilën na e

festojmë përmbushjen e ibadetit tonë ndaj Atij Lavdiplotit. Pas ceremonive të mundimshme të haxhit, vie festa e Kurban-bajramit me të cilin kurorëzohet ibadeti në muajin dhul-hixhxhe. Rasti i njejtë është edhe me ditën e xhumasë, kur në fund të çdo jave e festojmë bindjen tonë ndaj Allahut të Madhëruar gjatë javës vijuese. Prezentimi në namazin e xhumasë ka ngjashmëri të mëdha me prezentimin e haxhinjve në haxh. Se'id b. Musejebi, rahimehullah, thot: "*Më shumë dëshiroj të prezentoj në namazin e xhumasë, se në kryerjen vullnetare të haxhit*!" Gjithashtu kush ngutet me shkurjen e tij në namazin e xhumasë, është sikur të ketë therrur kurban për hir të Allahut, xhele shanuhu, varësisht nga koha kur është nisur në kryerjen e namazit të xhumasë. Nga Ebu Hurejre, radi All-llahu anhu, transmetohet që Pejgamberi, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, ka thënë: "*Kush pastrohet të premten ashtu siç pastrohet pas aktit seksual, e pastaj niset në xhami në orën e parë të mëngjesit, i llogaritet shpërblim sikur të kishte therrur kurban një deve, kush niset në orën e dytë sikur të kishte flijuar një lopë, kush niset në orën e tretë sikur të kishte flijuar një dash me brirë, kush niset në orën e katërt sikur të kishte flijuar një pulë, e kush niset në orën e pestë, i llogaritet sikur ka flijuar një vezë...*" (Buhariu)

Prezentimi i rregullt në namazin e xhumasë tërheq pas vete fshirjen e mëkateve gjatë javës së kaluar me kusht që të mos bëhen mëkate të mëdha. Pejgamberi, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, ka thënë: "*Pesë namazet ditore, prej xhumasë deri në xhuma, prej ramazanit në ramazan, i shlyejnë mëkatet nëse njeriu i largohet mëkateve të mëdha*." (Muslimi)

Në *musnedin* e imam Ahmedit, rahimehullah, është një hadith në të cilin Pejgamberi, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, lidhur me ditën e xhumasë deklaron: *"Ajo te Allahu është më e çmueshme se bajrami i Ramazanit dhe Kurban-bajrami."*

Mu'minët edhe në Xhennet do t'i kenë festat e veta. Këto janë ditët kur ata do ta vizitojnë Zoti e vet. Kjo është dita e xhumasë. Atëherë Allahu, xhele shanuhu, do t'i nderojë dhe do t'u shfaqet dhe ata do ta shikojnë fytyrën e Tij fisnike. Kjo do të jetë shpërblimi më i mirë për ta në Xhennet dhe nuk mund t'u ndodhë asgjë më e mirë. Të shikuarit e fytyrës së Tij është përmendur në Kur'an si shpërblimi më i mirë: "***Atyre që bëjnë vepra të mira, u takon e mira*** *(xheneti)* ***e edhe më tepër*** *(e shohin Allahun)****. Fytyrat e tyre nuk i mbulon pluhuri i zi as nënçmimi, ata janë banues të xhennetit, aty janë përgjithmonë***" (10:26).

Nga Suhejbi, radi All-llahu anhu, transmetohet se Pejgamberi, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, ka thënë: "*Kur xhenetlinjtë të hyjnë në Xhennet, Allahu, 'azze we xhele, do t'u thot: "A dëshironi t'ua shtoj* (shpërblimin)?*" Ata do të përgjigjen: "Vallë nuk na ke ndritur fytyrat, vallë nuk na fute në Xhennet, vallë nuk na ke ruajtur nga Xhehenemi*?" *Atëherë Allahut do ta ngritë perden prej Tij dhe xhenetlinjve nuk do t'u jepet asgjë më e bukur se të shikuarit e Fytyrës së Tij*." Pastaj Pejgamberi, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, recitoi: "*Ata të cilët bëjnë vepra të mira i pret shpërblimi, dhe më shumë se kjo...*" (Muslimi)

Ato ditë të cilët ishin festa për mu'minët në dynjallëk, po ato ditë do të jenë festa edhe në Xhennet. Ata këto dita do të tubohen kur i shfaqet Zotit i tyre. Prandaj dita e

xhumasë është quajtur edhe *më shumë se kjo* d.m.th., ditë në të cilën Ai do t'u shfaqet banorëve të Xhennetit. Arabët joislamik gjithashtu e quanin edhe ditë të arabizmit.

## Cilësitë e ditës së xhumasë

Nga Ebu Hurejre, radi All-llahu anhu, transmetohet se Pejgamberi, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, ka thënë: "*Dita më e mirë në të cilën ka lindur Dielli është dita e xhumasë; atë ditë është krijuar Ademi, atë ditë është futur në Xhennet dhe atë ditë ka dalur prej tij*". (Muslimi).

Gjithashtu nga Ebu Hurejre, radi All-llahu anhu, transmetohet edhe se Pejgamberi, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, ka deklaruar: "*Në ditën e xhumasë melekët qëndrojnë në dyert e çdo xhamie dhe i regjistrojnë një nga një* (emrat e atyre që shkojnë në namazin e xhumasë). *Kur imami të ngjitet në minber, ata i mbyllin librat dhe shkojnë të marrin pjesë në të përmendurit e Allahut. Ai i cili shkon më herët në xhuma, është sikur ta ketë therurr një deve, pastaj ai pas tij sikur të ketë therrur një lopë, pastaj ai pas tij sikur ta ketë therrur një dele, pastaj ai pas tij sikur ta ketë therrur një pulë, ndërsa ai i fundit sikur t'i jetë falur një vezë.*" (Buhariu dhe Muslimi)

Lidhur me shkuarjen në namazin e xhumasë Ababe b. Rifa'i rrëfen: "Derisa po shkoja në namazin e xhumasë më arrit Ebu Abbasi dhe tha: "E ka dëgjuar Pejgamberin, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, duke deklaruar: "*Kush i pluhrosë këmbët*

*në rrugën e Allahut* (mendohet në shkuarjen në namazin e xhumasë), *Allahu do ta ruaj nga zjarri i Xhehenemit*." (Buhariu)

Nga Ebu Hurejre, radi All-llahu anhu, transmetohet se Pejgamberi, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, ka thënë: "*Në ditën e xhumasë melekët qëndrojnë në dyert e çdo xhamie dhe e regjistrojnë një pas një* (emrat e atyre që shkojnë për ta falur namazin e xhumasë). *Kur imami të ngjitet në minber, ata e mbyllin librin dhe shkojnë të marrin pjesë në të përmendurit e Allahut. Ai i cili ngutet në xhuma, është sikur të ketë therrur një deve, pastaj ai pas tij, sikur ta ketë therrur një lopë, pastaj ai pas tij, sikur ta ketë therrur një dele, pastaj ai pas tij sikur ta ketë therrur një pulë, ndërsa ai i fundit , sikur t'i jetë falur një vezë*." (Xhema'ti, pos Ibni Maxhes)

Është thënë se momenti i shkuarjes së hershme në ditën e xhumasë fillon menjëherë pas zenitit të Diellit (koha e fillimit të namazit të drekës) ndërsa përfundon me qëndrimin e imamit në minber. Momenti (sahat) për të cilin këtu mendohet nuk kufizohet vetëm në sahatin të cilin na e njohim, porse me këtë dëshirohet të tregohet për një periodë të caktuar kohore. Ky hadith na tregon për vlerën e pastrimit në ditën e xhumasë dhe shkuarjes së hershme në xhuma-namaz.

Nga Ebu Hurejre, radi All-llahu anhu, transmeton fjalët e Pejgamberit, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, i cili ka thënë: "*Në ditën e xhumasë ka një sahat të cilin nëse muslimanët e kalojnë në namaz, dhe i luten Allahut për nevojat e tyre, Allahu me të vërtetë do t'ua japin atë", - atëherë Pejgamberi, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, tregoi me gishtrinj se ky sahat ndodhet në një periodë tejet të shkurtër*." (Buhariu dhe Muslimi) Në transmetimin nga Muslimi thuhet: "*...ky sahat është vërtetë i shkurtër*."

Në komentin e caktimit të kohës së këtij sahati në ditën e xhumasë nga Ebu Burde, e ky nga babai i vet, transmetohet se e kishte dëgjuar Pejgamberin, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, duke thënë: "*Ky sahat është në mes të qëndrimit ulur të imamit* (pas hytbes së parë) *e deri me përfundimin e namazit*." (Muslimi)

Ibni Maxhe, Ebu Davudi dhe Nesa'iu konsiderojnë se ai sahat është në mes të namazit të iqindisë e deri me perëndimin e Diellit. Në një transmetim tjetër nga Pejgamberi, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, lidhur me sahatin e përmbushjes së duasë, thuhet: "*...Ky është sahati i fundit i ditës* (para perëndimit të Diellit)." (Ibni Maxhe)

Gjithashtu transmetohet se Pejgamberi, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, ka deklaruar: "*në ditën e xhumasë ka një çast, dhe nëse muslimani brenda tij i lutet Allahut për ndonjë të mirë, Allahu do t'ia japë. Ky çast është pas iqindisë*." (Ahmedi) "*Dita e xhumasë i ka dymbëdhjetë sahat; një sahat është në të cilin nëse muslimani i lutet Allahut, me siguri do t'i plotësohet. Kërkojeni atë sahat në të mbaruar të vaktit të iqindisë*." (Nesa'iu dhe Hakimi)

Nga Selemet b. Abdurrahmani, radi All-llahu anhu, transmetohet që as'habët e Pejgamberit, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, ishin unanim që sahati i plotësimit të duasë është pikërisht ai çasti para përfundimit të vaktit të iqindisë. ("Fet'hul-Bari" Ibni Haxher el-Askalani) Nga Ebu Musai, radi All-llahu anhu, transmetohet që Pejgamberi, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, ka thënë: "Ky sahat është në mes të qëndrimit të imamit në minber d.m.th. në mes dy hutbeve, e deri në përfundimin e namazit.

## Pasojat e rënda të lëshimit të namazit të xhumasë

Nga Ibni Omeri, radi All-llahu anhu, transmetohet se e kishte dëgjuar Pejgamberin, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, duke deklaruar nga minberi: *"Ose njerëzit do të heqin dorë nga lëshimi i namazit të xhumasë, ose Allahu do t'i mbyllë zemrat e tyre* (d.m.th., Allahu do të vendosë një perde në mes tyre dhe udhëzimit të Tij) *andaj do të bëhen negligjentë* (të pakujdeshëm dhe indiferentë)." (Muslimi)

## Obligimi i larjes dhe porosia e parfumosjes dhe përdorimi i misvakut për nder të namazit të xhumasë

Transmetohet se Pejgamberi, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, ka thënë: *"Larja të premteve është obligim i çdo personi të moshës madhore, si pastrimi i dhëmbëve me misvak dhe lyerja me parfum, nëse ka."* (Buhariu)

Gjithashtu muslimani është i obliguar që në ditën e xhumasë të veshë rrobat më të mira për shkak të hadithit të Pejgamberit, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, të cilin e transmeton Ebu Seidi, radi All-llahu anhu, e në të cilin thuhet: *"të pastruarit të*

*premteve është obligim i çdo muslimani dhe atë ditë duhet veshur rrobat më të mira që i ka, si dhe duhet parfumosur, nëse ka mundësi."* (Ahmedi dhe Shejhani dmth. Buhariu dhe Muslimi) Taberani e transmeton nga Ebu Hurejre, radi All-llahu anhu, që Pejgamberi, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, kishte thënë: *"O ju muslimanë, kjo është dita e festës suaj prandaj pastrohuni dhe përdorni misvakun."*

## Të përcjellurit e shpeshtë të salavateve Pejgamberit, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, në ditën e xhumasë

Ebu Davudi dhe Nesa'iu transmetojnë se Pejgamberi, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, ka deklaruar: "*Dita më e zgjedhur e javës është e premtja. Përpiquni që këtë ditë të më përcillni sa më shumë salavate mua, ngase ato salavate do t'më prezentohen*." Të pranishimit e pyetën: "Si do të prezentohen, kurse trupi yt atëherë do të jetë shpërbërë dhe i shndërruar në pluhur, o Pejgamber i Allahut?" "Allahu ia ka ndaluar tokës t'i dëmtojë trupat e pejgamberëve të Allahut", - u përgjegj Pejgamberi, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem."

## Të lexuarit e kaptinës “el-Kehf” në ditën e xhumasë

Ebu Se’id el-Hudariu, radi All-llahu anhu, thot që Pejgamberi, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, ka thënë: *“Kush ditën e xhumasë e lexon kaptinën El-Kehf, do ta ndriçojë drita* (nuri) *midis dy xhumave.”* (Hakimi)

## Obligimi i faljes së namazit të xhumasë

Pejgamberi, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, deklaron: *“Është detyrë e çdo muslimani që namazin e xhumasë ta kryejë në xhemat, pos katërve: robit, gruas, fëmijës dhe të sëmurit.”* (Ebu Davudi dhe Hakimi)

Ulemâ-ja islame pajtohet që kryerja e namazit të xhumasë është farzi-ajn, obligim i prerë i çdo mashkulli normal të moshës madhore. Allahu i Madhëruar thot:

“***O ju që besuat, kur bëhet thirrja për namaz, ditën e xhumasë, ecni shpejt për aty ku përmendet Allahu*** (*dëgjojeni hutben, falnie namazin*), ***e lini shitblerjen, kjo është shumë më e dobishme për ju nëse jeni që e dini***” (62:9).

Ebu Hurejre, radi All-llahu anhu, transmeton që Pejgamberi, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, ka thënë: *“Na jemi* (sipas pranimit dhe kohës së Shpalljes) *të parët, ndonëse atyre u është dhënë Libri para nesh. Pastaj, kjo është ditë e cila u është*

*caktuar si ditë për festë por ata u përçanë dhe Allahu na udhëzoi neve në këtë, dhe bota tjetër na pason në këtë; Hebrenjtë e festojnë ditën e ardhshme* (të shtunden), *ndërsa krishterët të pasnesërmen* (të dielën).*"* (Muslimi) *"Kush i lëshon qëllimisht tri xhuma, Allahu do t'ia vulosë zemrën."* (Transmetojnë të Pestit "el hamse")

Namazi i xhumasë është farzi-ajn, të cilin duhet ta kryejë çdo musliman, i lirë, i moshës madhore dhe normal, e cili nuk ndodhet në rrugë dhe nuk ka arsyetim për lëshimin e xhumasë.

Prandaj, xhumanë nuk janë të obliguar ta falin: fëmija, robi, udhëtari-borxhliu i cili frikohet nga arrestimi, as ai që ka ndonjë pengesë për shkak të cilës i lejohet mungesa nga xhemati.

Mirëpo, të gjithë janë të obliguar ta falin namazin e drekës. Të falurit e namazit të drekës pas xhumasë nuk është obligim për ata që e kanë falur namazin e xhumasë. Allahu, xhele shanuhu, na ka përcaktuar pesë e jo gjashtë namaze në ditë.

## Koha e namazit të xhumasë është koha e namazit të drekës

Imam Ahmedi, Buhariu, Ebu Davudi dhe Bejhekiu transmetojnë nga Enesi, radi All-llahu anhu, se Pejgamberi, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, e falte namazin e xhumasë kur dielli e kalonte zenitin.

Xhemati është kusht i vlerës së namazit të xhumasë. Nuk ka kurrfarë argumenti kur është fjala për numrin e njerëzve që janë të domosdoshëm për vlerën e namazit të xhumasë për shkak të hadithit të Tarik b. Shihabit i cili transmeton se Pejgamberi, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, kishte thënë: "*Namazin e xhumasë janë të obliguar ta kryejnë të gjithë muslimanët në xhemat*." Disa madje kanë deklaruar se është e drejtë që me dy vetë të falet namazi i xhumasë.

Nga hadithi i sipërshënuar mund të kuptohet që kushtet për kryerjen e namazit të xhumasë janë si vijon:

- të jetë mashkull,
- i lirë (të mos jetë rob ose diç e ngjashme),
- i shëndoshë,
- të mos ndodhet në rrugë,
- nuk ka arsyetim për lëshimin e xhumasë dhe
- xhemati është kusht për vlerën e namazit të xhumasë.

Sa i përket kushteve të tjera pos këtyre që i parashtrojnë disa ulemâ-ja, nuk ka kurrfarë baze në të cilën mund të thirren.

Autori i veprës *Er-revdatun-nedijje*, Siddik Hani, rahimehullah, thot: *"Xhumaja është namaz si namazet tjerë dhe nuk ka asgjë që mund të dëshmojë se ky namaz është me natyrë tjetër. Në këtë mënyrë na u përgjigjemi atyre të cilët për kryerjen e këtij namazi si kusht parashtrojnë ekzistimin e shtetit islam dhe kalifit* (i cili do ta udhëheqte këtë namaz), *por edhe atyre që deklarojnë që ky namaz mund të kryhet*

*vetëm në xhaminë e madhe të qytetit, por jo edhe në fshat, si dhe atyre që si kusht e theksojnë numrin e caktuar të falësve. Nuk ka kurrfarë argumentesh se këto kushte mund të jenë mustehab, e le më të jenë vaxhib. Përkundrazi, nëse në një vend dy njerëz e falin namazin e xhumasë dhe pos tyre nuk asnjë njeri tjetër, ata janë të obliguar ta kryejnë namazin e xhumasë në tërësi."*

Ulemâ-ja konsiderojnë që para namazit të xhumasë është *e obliguar hytbeja*, ngase Pejgamberi, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, *gjithënjë mbante hytbe*, por edhe për shkak të fjalëve të Allahut, xhele shanuhu: ***"O besimtarë, kur të premteve thirr ezani në lutje lerni shitblerjet dhe shkoni për ta kryer lutjen****..."* Ulemâ-ja konsideron se këtu mendohet në hytben meqë është e ngjashme me namazin.

Gjatë xhumasë është obligim të mbahen dy hytbe. Kur imami të ngjitet në minber, preferohet që t'i përshëndet të pranishmit, e pastaj të kthehet kah xhematlinjtë dhe dëgjohej ezani. Xhabiri, radi All-llahu anhu, transmeton se Pejgamberi, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, u drejtohej me selam sa herë që ngjitej në minber. (Ibni Maxhe)

Bilali, radi All-llahu anhu, e thirrte ezanin sa herë që Pejgamberi, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, ngjitej në minber, dhe bënte ikamet kur Pejgamberi zbriste nga minberi. (Ahmedi)

Kur Pejgamberi, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, ngjitej në minber as'habët i kthenin fytyrat e tyre drejt tij. (Ibni Maxhe).

Kusht është që hytbja të jetë e qartë, elokuente dhe pa fjalë të rënda. Imam Nevevi, rahimehullah, deklaron: *"Hytbja duhet të jetë e qartë, elokuente dhe me*

*rrjedhë logjike. Nuk guxon të jetë e komplikuar, nuk guxon të përmbajë fjalë të pakuptueshme dhe nuk duhet të jetë e ashpër."* Hatibi duhet ta zgjedhë një temë aktuale për hytben e tij në të cilën do të flasë mbi problemet me të cilët sot përballen muslimanët, mirëpo, para së gjithash, hytbja duhet të jetë këshillë e cila do t'ua përkujtojë ahiretin dhe njëkohësisht te muslimanët të zgjojë ndjenjë të unitetit dhe solidaritetit islam midis muslimanëve. Autori i veprës *Er-revdatun-nedijje*, Siddik Hani, rahimehullah, thot: *"Hytbe sipas Sheriatit është ajo të cilën e ka mbajtur Pejgamberi, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem; në të ka pasur pralajmërime për zjarrin e Xhehenemit dhe nxitje të veprave për arritjen e begative të Xhennetit. Kjo edhe është esenca e hytbes dhe për këtë ajo është përcaktuar."*

Nga Ibni Mes'udi, radi All-llahu anhu, transmetohet se Pejgamberi, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, hytbet e tij zakonisht i fillonte me këto fjalë; *"Falënderimi i përket vetëm Allahut, me te ndihmohemi, nga Ai falje kërkojmë dhe Atij i mbështetemi nga prapësia e vetvetes dhe nga veprat tona të këqia. Cilin e udhëzon Allahu, askush nuk do ta largojë nga rruga, e cilin Allahu e lë në devijim, askush nuk mund ta udhëzojë në rrugë të drejtë. Dëshmoj se nuk ka zot pos Allahut dhe dëshmoj se Muhammedi, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, është rob i Tij dhe Pejgamber i Tij. Është dërguar me të vërtetën, që njerëzit t'i gëzojë para ditës së Gjykimit; kush i bindet Allahut dhe Pejgamberit të Tij, ai është në rrugë të drejtë, e kush bën mëkat ndaj Allahut dhe Pejgamberit të Tij, vetvetes i shkakton dëm, ndërsa Allahu i Madhëruar nuk mund të dëmtohet në asgjë."* (Ebu Davudi)

Pastaj vazhdohet me citimin e ajeteve vijues:

"***O ju që besuat, kinie frikë Allahun me një sinqeritet të vërtetë dhe mos vdisni, pos vetëm duke qenë muslimanë*** (*besimtarë*)" (3:102).

***"O ju njerëz! Kini frikë Zotin tuaj që ju ka krijuar prej një veteje (njeriu) dhe nga ajo krijoi palën (shoqën) e saj, e prej atyre dyve u shtuan burra shumë e gra. Dhe kini frikë Allahun që me emrin e Tij përbetoheni, ruajeni farefisin*** (*akraballëkun*)***, se Allahu është mbikëqyrës mbi ju***" (4:1).

"***O besimtarë, përmbajuni mësimeve të Allahut dhe thuani fjalë të drejta"*** (33:70).

***Ai*** (*Allahu*) ***iu mundëson të bëni vepra të mira, ju shlyen juve mëkatet tuaja, e kush respekton Allahun dhe të dërguarin e Tij, ai ka arritur një sukses të madh***" (33:71).

Preferohet që pas këtyre ajeteve dhe hadithëve në fillim të hytbes të drejtohet edhe salavate Pejgamberit, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem.

Gjithashtu Muslimi në përmbledhjen e tij transmeton se Pejgamberi, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, ka thënë: *"Pas kësaj që u tha, fjala më e mirë është Libri i Allahut, ndërsa udhëizmi më i mirë është vepra e Muhammedit, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem. Gjërat më të dëmshme janë risitë në fê, ndërsa çdo risi është devijim."*

Pas këtij fjalimi të shkurtër imami do ta fillojë temën e hytbes së tij në të cilën duhet të përmend ajete kur'anore, të kujtojë Allahun, xhele shanuhu, dhe do të bëjë dua për mu'minët dhe mu'minet. Pejgamberi, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, i ka mbajtur dy hytbe dhe ka ndejur ulur një kohë të shkurtër midis tyre. Ulemâ-ja ka

gjykur se kjo ndejtje e shkurtër ulur është baraz me leximin e kaptinës *El-Ihlas*, gjersa disa ulemâ të tjerë supozojnë se ky pushim është sa ndejtja ulur në mes rekatit të parë dhe të dytë dhe midis rekatit të tretë dhe të katër, e që quhet *xhelsetul-istiraha* (ky ishte veprim i Pejgamberit, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, të cilin e praktikonte shumë shpesh).

Ebu Davudi, rahimehullah, thot: *"Kur ngjitej* (Pejgamberi) *në minber, rrinte ulur derisa mujezini të përfundonte ezanin, pas kësaj ngritej dhe fillonte hytben, mandej ulej dhe nuk fliste, pas kësaj sërish ngritej dhe fliste."*

Hafiz Ibni Haxheri, rahimehullah, në veprën e tij *Fet'hul-Bari fi sherif sahihil-Buhari*, deklaron: *"Transmetimi i Ebu Davudit lidhur me çështjen e uljes së Pejgamberit midis dy hytbeve dhe ajo që nuk fliste gjatë kohës kur rrinte ulur nuk do të thot që Pejgamberi nuk e ka përmendur Allahun dhe nuk i është lutur Atij në vete."*

Kusht është që hytbja të jetë e qartë, elokuente dhe pa fjalë të rënda. Imam Nevevi, rahimehullah, thot: *"Hytbja duhet të jetë e qartë, elokuente dhe me rrjedhë logjike. Ajo nuk guxon të jetë e komplikuar, nuk guxon të përmbajë fjalë të pakuptueshme dhe nuk duhet të jetë e vrazhdë."* Hatibi duhet ta zgjedhë një temë aktuale për hytben e tij, në të cilën do të flasë lidhur me problemet me të cilët sot ballafaqohen muslimanët, mirëpo, para së gjithash, hytbja duhet të jetë këshillë e cila do t'ua kujtojë ahiretin e që njëkohësisht tek muslimanët të zgjojë ndjenjën e unitetit të solidaritetit islam midis muslimanëve. Ibni Kajjim el-Xhezvijje, rahimehullah, thot: *"Hytbja e Pejgamebrit, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, ka qenë spjegim i parimeve të besimit në Allahun, melekët, librat, pejgamberët dhe takimin me Te. E ka*

*përmendur Xhennetin dhe Xhehenemin. Ka folur lidhur me atë çka u ka përgaditur Allahu dashamirëve të Tij, si dhe për atë çka u ka përgaditur armiqëve të Tij. Këto hytbe të tij i mbushnin zemrat e njerëzve me iman dhe vetëdije për Allahun, xhele shanuhu."* Vehbi Zuhajli në veprën e tij *Fikhul-islami ve edilletuhu* thot: *"Hytbja ditën e xhumasë duhet të përmbajë mirënjohje Allahut, salavate Pejgamberit, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, dhe nasihat për fenë dhe dynjallëkun."*

Fakihët e shkollës juridike deklarojnë që hytbja duhet të fillojë me falënderimin ndaj Allahut dhe të përmendurit e shehadetit, dërgimin e selavateve Pejgamberit, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, këshilla, kujtime për ahiret dhe citime të Kur'anit. Pas hytbes së parë imami duhet të rrijë ulur. Në hytben e dytë do të fillojë me mirënjohjen Allahut, dërgimin e selavateve për Pejgamberin, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, dhe dua për mu'minë e mu'mine që Allahu t'ua falë mëkatet dhe t'i mëshirojë, që prej tyre t'i eliminojë vuajtjet, t'u dhurojë fitore ndaj armikut, t'i ruaj nga çdo sëmurje, dhe krej kjo është nga sunneti në shkollën juridike të hanefijve. Mirëpo, këto nuk janë shartet e hytbes ngase vetë imam Ebu-Hanife, rahimehullah, thot se për të qenë hytbja e vlefshme mjafton që imami vetëm ta recitojë *Subhanellah*, ose *Bismillah,* ose *Allahu Ekber*. Fakihët e shkollës juridike malikije deklarojnë se komponentet e përmendura të hytbes nuk janë kusht për vlerën e hytbes ngase vetëm mendub (preferohet). Fakihët e shkollës juridike shafije mendojnë se komponentet e theksuara të hytbes njëkohësisht janë edhe pjesët e saj pa të cilët ajo nuk është e plotë. Fakihët e shkollës juridike hanbelije konsiderojnë se komponentet e sipërshënuara paraqesin kusht për vlerën e hytbes, pos duasë. Ibni Kudame,

rahimehullah, i cili ka qenë i shkollës hanbelije, në veprën e tij fenomenale *El-Mugni* deklaron: *"Kur imami gjatë hytbes fillon me dua, a i lejohet të pranishëmve të flasin ose jo? Lidhur me këtë çështje ekzistojnë dy mendime:*

*- Lejohet të bisedohet gjatë kohës së duasë, meqë kjo është shenjë që imami e ka përfunduar hytben dhe kjo është njësoj si kur imami zbret nga minberi;*

*- Buk lejohet të bisedohet ngase duaja është pjesë e hytbes ndërsa gjatë kohës së hytbes nuk lejohet të folurit, siç konsiderojnë fakihët e shkollës juridike hanbelije.*

Ulemâ-ja islame është unanime se është e ndaluar të bisedohet gjatë kohës së hytbes pa marrë parasysh përmbajtjen e saj. Gjatë kohës së hytbes duhet të heshtin edhe ata që nuk janë në gjendje ta dëgjojnë imamin. Gjithashtu konsiderojnë edhe se gjatë kohës së hytbes nuk do të urdhërohet për mirë dhe nuk do të ndalohet nga e keqja!!! Nga Ebu Hurejre, radi All-llahu anhu, transmetohet që Pejgamberi, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, kishte thënë: *"Nëse njeriu shokut afër i thot: "hesht!", do të gabonte (dhe do ta humbte shpërblimin e xhumasë)."* (Buhariu)

Është e ndaluar që gjatë kohës së hytbes njerëzit të merren me çfarëdo aktivitetesh, ngase Pejgamberi, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, deklaron: *"Kush luan me guralecë, e ka humbur shpërblimin e ditës së xhumasë."* (Muslimi) Tirmidhiu gjithashtu thot se ky është hadith i saktë. Kur njeriu luan me diç gjatë kohës së hytbes, ajo ia tërheq vëmendjen dhe e largon nga përkushtimi. Është e ndaluar që të pihet diç gjatë kohës së hytbes së imamit. Është obligim për të pranishmit që hytben ta përcjellin në heshtje që nga momenti kur imami ta fillojë hytben, dhe ky është mendim i juristëve të shkollës malikije dhe hanbelije. Imam Ebu Hanife konsideron

se duhet ndërprerë të gjitha bisedat menjëherë pas ngjitjes së imamit në minber. Imam Shafiu konsideron se gjatë kohës së hytbes nuk është e ndaluar të bisedohet, mirëpo është më mirë të heshtet. Sa i përket imamit në minber, atij i lejohet të flasë dhe i lejohet t'ua tërheqë vëmëndjen atyre që nuk e përcjellin hytben ose bëjnë diç që është në kundërshtim me sunnetin e Pejgamberit, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem. Imami mund të deklarojë: *"Hesht, mos fol, mos i ndajë safat midis njerëzve"* – dhe diç të ngjashme. Të pranishmit mund t'i përgjigjen imamit nëse i pyetë diç gjatë kohës së hytbes, ngase Pejgamberi, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, Selikun, i cili kishte hyrë na xhami gjatë hytbes së Pejgamberit, e kishte pyetur: *"A je falur?" "Jo", - u përgjegj Seliku. "Çohu dhe falu!" – i kishte thënë Pejgamberi."*

Nga Ibni Omeri transmetohet se një njeri kishte hyrë në mesxhid gjersa Omeri mbante hytben, e kur Omeri e vërejti e pyeti: *"Përse je vonuar?" Ky iu përgjegj: "Kam qenë i zënë, nuk jam shkuar as në shtëpi dhe vetëm arrita të marr abdest." Atëherë Omeri i tha: "Vallë vetëm abdestin? A nuk ke dëgjuar se Pejgamberi, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, ka urdhëruar pastrimin e trupit* (ditën e xhumasë)." (Buhariu dhe Muslimi) Koha e pastrimit fillon menjëherë pas agimit në ditën e xhumasë e deri në zenitin e diellit (kohën e namazit të drekës). Disa ulemâ konsiderojnë se vonimi i pastrimit pak para shkuarjes në xhuma është më i mirë.

Disa ulemâ islam konsiderojnë se që gjatë kohës së hytbes është e ndaluar përshëndetja, si dhe përgjigja ndaj saj. Ata obligimin e dëgjimit të hytbes e kanë përcaktuar analog me namazin në të cilin është ndaluar të biseduarit. Këtu bën pjesë edhe falënderimi Allahut pas teshtimit gjatë hytbes edhe deklarimi "Allahu të

mëshiroftë.” Gjithashtu këta ulemâ shtojnë se gjatë hytbes është e lejuar të bisedohet vetëm në rast të ndihmës ndonjë të vërbëri për të cilin besohet se mund të bjerë në pus ose paralajmërimi i dikujt që i është afruar akrepi dhe ekziston frika se mund ta helmojë e kështu me radhë. Fjalët e Pejgamberit, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem: *“Nëse njeriu shokut të vet i thot “Hesht!”, do të gabojë”*, - nuk nënkuptojnë që njeriu ka mbetur pa namazin e xhumasë, porse nënkupton se atij i është ndalur sevapi i ditës së xhumasë, përkundrazi, disa ulemâ konsiderojnë se mungesa e sevapit në këtë ditë nënkupton se ai ka bërë mëkat. Ibni-Abdurrahimi, rahimehullah, deklaron: *“Koncensusi (ixhma’a) midis ulemâve është që heshtja gjatë hytbes është vaxhib për të pranishmit të cilët janë në gjendje ta dëgjojnë fjalimin e imamit. Përgjithësisht, ndalimi i bisedës gjatë kohës së hytbes ka të bëjë me të gjithë. Nuk guxon të përshëndetet, madje as ai që teshtin...”*

## Mendimi i ulema-së islame lidhur me çështjen e obligimit të pranishëmve gjatë kohës së hytbes

Imam Neveviu, rahimehullah, dijetar i shquar i shkollës shafije në veprën e tij *Mexhmu’a* (bleni IV) thot: *“Është obligim të heshtet gjatë kohës së hytbes, mirëpo, na nuk e konsiderojmë të ndaluar bisedën gjatë kohës së saj.”* Ky është mendimi i

Urvetiti, Ibni Zubejrit, Seid b. Xhubejrit, Nehaiut, Sevriut dhe Ebu Davudit. Imam Maliku, El-Evzai, imam Ebu Hanife dhe imam Ahmedi janë të mendimit se biseda gjatë hytbes është e ndaluar. Ata pohimin e tyre e argumentojnë me fjalët e Lavdilotit: "***Kur lexohet Kur'ani, ju dëgjonie atë*** *(me vëmendje)* ***dhe heshtni, në mënyrë që të fitoni mëshirë*** " (7:204). Gjithashtu edhe me hadithin e Muhammedit, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, në të cilin thuhet: *"Nëse njeriu shokut të vet skaj tij i thot: "Hesht!", do të gabonte* (dhe do ta humb shpërblimin e xhumasë)." (Buhariu dhe Muslimi) Njësoj edhe hadithi të cilin e transmeton Ebu Derda, radi All-llahu anhu, në të cilin thuhet: *"Ditën e xhumasë kam hyrë në mesxhid të Pejgamberit, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, dhe ai në hytbe e filloi kaptinën Et-Tevbe, dhe unë e pyeta Ebejj b. Ka'bin: "Kur është shpallur kjo sure?" Ubejji nuk m'u përgjigj në pyetje. Kur përfunduam namazin e pyeta përse nuk m'u përgjigj, e ai më tha: "Ti sot i ke humbur sevapet e namazit tënd!" Unë lidhur me këtë e pyeta Pejgamberin, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, i cili më tha: "Ubbeji ta ka thënë të vërtetën."* (Bejheki) *Mirëpo juristët e shkollës shafije e argumentojnë mendimin e tyre poashtu me hadithe të saktë në të cilët përmendet se pejgamberi, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, e ka ndërprerë hytben për t'iu përgjegjur njerëzve në pyetjet e tyre. Shembull për këtë është hadithi të cilin e transmeton Enesi, radi All-llahu anhu: "Gjersa Pejgamberi e mbante hytben në ditën e xhumasë, hyri një njeri dhe e pyeti:" Pejgamber i Allahut, kur do të pasojë dita e Gjykimit?" Njerëzit filluan t'i bëjnë me shenjë të heshtë, mirpo ai ishte këmbëngulës dhe këtë e përsëriti tri herë dhe njerëzit gjatë tërë kohës i bënin*

*shenjë të heshtë. Pejgamberi, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, atëherë iu përgjegj: "I mjeri ti, ç'kë përgaditur për ditën e Gjykimit?"* (Bejheki)

Buhariu dhe Muslimi transmetojnë nga Enesi: *"Gjersa Pejgamberi, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, të premten mbante hytbe, u ngrit një njeri dhe tha: "Pejgamber i Allahut, shkuan posht kuajt, por shkoi posht edhe çdo gjë tjetër, andaj lute Allahun t'na shuaj etjen!" Pejgamberi i shtriu duart dhe recitoi një lutje." Mirëpo, disa ulemâ supozojnë se ngritja e duarve ka të bëjë vetëm me namazin istiska (namazi për shi)." (Mexhmu'u sherhul-mehezzeb* bleni IV, f. 395)

Gjithashtu juristët e shkollës shafije deklarojnë që obligimi i heshjtes ka të bëjë vetëm me leximin e Kur'anit dhe se fjalim i panevojshëm i cili e asgjëson sevapin e xhumasë është ai fjalim nga i cili nuk ka kurrfarë dobie. Prandaj juristët shafije nuk e konsiderojnë të drejtë analogjinë e cila lidhë namazin dhe hytben ngase ekzistojnë hadithe të saktë që Pejgamberi, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, ka folur gjatë kohës së hytbes.

Ibni Hazmi Andalusi, rahimehullah, në lidhje me obligimin e heshtjes gjatë hytbes, thot: "*Është obligim që të gjithë prezentojnë në hytbe të mos e shqiptojnë asnjë fjalë gjatë kohës së saj, pos përshëndetjes me selam kur njeriu të hyjë në mesxhid dhe përgëzimit të atij që tështin dhe falënderimit Allahut, xhele shanuhu, dhe deklarimi i salavateve për Pejgamberin, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, nëse këtë e urdhëron imami nga minberi, përgjigja e imamit nga minberi nëse dikush e pyet diçka ose kërkon ndonjë sqarim nga ai. Në këta raste askush nuk guxon ta heshtë atë që pyet, mirëpo me isharet do t'ia bëjë me dije të mos flasë. Kush flet gjatë kohës së*

*hytbes diç tjetër pos kësaj që e përmendëm, ndërsa e din se është e ndaluar çdo fjalë tjetër pos këtij, ka mbetur pa (sevap) xhuma. Mirëpo, nëse imami-hatib ndërfutë në hytbe fjalim që nuk përmbajnë hadithe dhe dua, tanimë flet për diç tjetër, atëherë është e lejuar të bisedohet, siç është lejuar të bisedohet edhe gjatë kohës së qëndrimit të tij ulur midis dy hytbeve. Gjatë kohës së hytbes të pranishmit nuk guxojnë të sjellin nëpër gishtrinj guralecë."*

Ibni Hazmi në lidhje me çështjen e selamit dhe përgjigjes ndaj tij deklaron: *"A i përket elamit dhe përgjigjes ndaj tij*, transmetohet nga Ebu Hurejre, radi All-llahu anhu, se Pejgamberi, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, ka thënë*: "Nëse dikush prej jush ulet në mesin e njerëzve, le t'i përshëndetë me selam, e kur të largohet nga ndeja le t'i përshëndetë sërish ngase selami i parë është njësoj si edhe i dyti"* (Ebu Davudi).

Allahu, xhele shanuhu, thot: ***"Kur përshëndeteni me ndonjë përshëndetje, ju ktheni përshëndetje edhe më të mirë, ose kthenie ashtu. Allahu llogarit për çdo send*** (4:86). Gjithashtu edhe të falënderuarit Allahut pas teshtimit dhe përgëzimin për këtë, nëse ai që teshtin e falënderon Allahun, xhele shanuhu, Pejgamberi, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, deklaron*:*

(t. arab)

*"Kur dikush prej jush teshtin, le ta falënderojë Allahun, e ata që e dëgjojnë le ta përgëzojnë me: "Allahu të mëshiroftë", dhe ai le t'u përgjigjet: "Allahu na mëshiroftë edhe juve edhe neve."* (Ebu Davudi)

(t. arab)

Pejgamberi, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, gjithashtu thot: *"Kur dikush prej jush tështin të deklarojë: "Falemnderoj Allahun", kurse ai që e dëgjon le t'i thot: "Allahu të mëshiroftë", e ky le t'i përgjigjet: "Allahu ju udhëzoftë dhe e përmirsoftë gjendjen tuaj."* (Ebu Davudi)

*Nëse dikush na deklaron se është më drejt që gjatë kohës së hutbes të heshtim, atëherë është e drejtë edhe ajo që selami dhe përgjigja ndaj tij, gjithashut është vaxhib, ndërsa edhe falënderimi Allahut pas tështimës dhe përgëzimi është vaxhib. Disa konsiderojnë se selami dhe përgëzimi pas tështimës nuk vlen gjat kohës së hytbes dmth., hytbja duhet të përcillet pa fjalë...* mendimi ynë lidhur më këtë çështje është si më poshtë: Transmetohet që Pejgamberi sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, ka thënë lidhur me namazin: *"Gjatë tij nuk guxon të bisedohet..."* Do të thot, është gabim që hytben ta përcaktojmë analog me namazin, ngase heshtja gjatë kohës së hytbes nuk është urdhëruar me Kur'an, as me sunnet, dhe as me koncensus të ulemâ-ve. Unë e kam studjuar tërë çështjen dhe kam hasur se është e lejuar që imami t'i përgjigjet pyetjeve të njerëzve të pranishëm derisa ndodhet në minber, gjatë hytbes dhe kjo bisedë në mes të imamit dhe xhematit nuk është farz, por muhab, i lejuar në situata të jashtëzakonshme prej të cilave disa do t'i përmendim më poshtë... nëse këtë e kemi parasysh, si mund pra të ndalohet që gjatë hytbes të japim selam dhe të përgjigjemi në të, si dhe ta përgëzojmë ate që tështin, e që njëkohësisht e konsiderojmë të lejueshëm bisedën e cila nuk është e urdhëruar me Kur'an as sunnet!!? Enes b. Maliku, radi All-llahu anhu, rrëfen: *"Gjersa pejgamberi, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, mbante hytben e xhuamsë, u ngrit një beduin dhe tha: "Pejgamber i Allahut, na*

*shkuan posht kuajt, na shkoi posht çdo gjë, andaj lute Allahun t'na shuaj etjen!", dhe ai i shtriu duart dhe e bëri nëj dua."* (Buhariu)

Ebu Rifa'a, radi All-llahu anhu, thot: *"Erdha te pejgamberi, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, gjersa ai po mbante hytben dhe i thash: "Pejgamber i Allahut, erdha të pyes lidhur me fenë, meqë unë nuk e di cila është feja ime!" Atëherë Pejgamberi, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, e ndërprejti hytben dhe m'u afrua, dhe u ul në një karrige, më duket se ishte e metalit, dhe filloi të më këshillojë gjëra që ia kishte mësuar Allahu i Madhërishëm. Pas kësaj vazhdoi me hytben deri në fund"* (Muslimi)

Hasan Basriu, rahimehullah, thot: *"Gjatë kohës së hytbes mund të përshëndetet me selam dhe t'i kthehet përgjigje atij, si dhe të përgëzohet ai që tështin dhe i falënderon Allahut."*

Tabi'ini i njohur Ata, rahimehullah, deklaron: *"Nëse njeriu tështin gjatë kohës së hytbes së imamit dhe i falënderon Allahut, ose përshendet e ti e dëgjon, atëherë në vete përgëzoje dhe në vete ktheja përshëndetjen, e nëse nuk e dëgjon hytben, atëherë përgëzoje dhe ktheja përshëndetjen me zë që dëgjohet."*

## Shkurtimisht lidhur me bisedën gjatë hytbes

1. Ndalohet biseda kur imami është në minber, ndërsa ai që luan me gurë ose diç tjetër e ka humbur vlerën e namazit të xhumasë.

2. Kush hyn në mesxhid derisa imami mban hytbe nuk i lejohet të japë selam. Mirëpo, nëse diksuh edhe përkundër kësaj jep selam është lënë zgjidhja që t'i përgjigjet me isharet, të mos i përgjigjet fare ose t'i përgjigjet me selam në vete, e jo me zë.

3. Kur hatibi ta përmendë emrin Pejgamberit të Allahut, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, i lejohet dëgjuesit që në vete të bëjë selavate ndaj tij.

4. Kur tështin gjatë kohës së hytbes falësit i lejohet që në vete ta falenderojë Allahun, xhele shanuhu.

5. Kur hatibi të përmendë ajete të cilët bëjnë fjalë mbi Xhehenemin, dëgjuesit i lejohet që të kërkojë mbrojtje nga zjarri, e po kjo rregull vlen edhe për istigfarin.

6. Nëse hatibi bën dua gjatë hytbes së parë ose të dytë, dëgjuesit i lejohet që në vete të deklarojë "Amin!" Nëse hatibi fillon të shqiptojë dua pas hytbes së dytë, dëgjuesit i lejohet të deklarojë "Amin!", ngase hatibi e ka përfunduar hytben.

7. Është e lejuar biseda gjëtë kohës së hytbes në rats të shpëtimit të njeriut të verbër, tërheqjes së vëretjes për gjarpër, akrep, zjarr ose diç tjetër në mesxhid në mënyrë që të eliminohet dëmi."

## Vlera e veprimit të atyre që e përcjellin hytben në heshtje

Nga Ebu Hurejre, radi All-llahu anhu, thot: *"Kush të premten pastrohet dhe shkon në namaz të xhumasë, pastaj falë atë që i është përcaktuar, pastaj në heshtje e përcjell hytben e imamit dhe pas kësaj falet me te, i jan flakur mëkatet në mes asaj dhe xhumasë së ardhshme, si dhe tri ditë pas kësaj."* (Muslimi)

Imam Shafiu, rahimehullah, në *Musnedin* e tij nga Sa'lebet b. ebi Maliku, radi All-llahu anhu, transmeton të ketë thënë: *"Njerëzit bisedonin në mes tyre gjersa Omeri ishte në minber. Kur mujezini e përfundonte ezanin, Omeri ngritej në këmbë dhe të gjithë e ndërprenin bisedën dhe nuk bisedonin fare përderisa nuk e përfundonte hytben e dytë. Pas ikametit dhe zbritjes së Omerit nga minberi, as'habët fillonin të bisedonin."*

Imam Shafiu, gjithashtu, në veprën e tij *El-Umm*, transmeton nga Sa'lebeti: *"Kur imami ngjitej në minber, të pranishmit do ta ndërpresin të përmendurit e Allahut dhe fjalimi i imamit ndërpren çdo bisedë midis njerëzve. Çdo bisedë pas hytbes është e lejuar."*

## Imami nuk duhet t'i ngritë duart për dua kur është në minber

Para namazit të xhumasë, imami në minber, gjatë kohës së hytbes nuk duhet t'i ngritë duart siç bën në dua ngase ky veprim është në kundërshtim me sunnetin e Pjegamberit, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem. Husejni, radi All-llahu anhu, transmeton se si Umare b. Ruejbe, radi All-llahu anhu, e kishte parë Bishra b. Mervanin se si në minber duke bërë dua i ngritë duart. Ky veprim i tij Rujebe e ka akuzuar rreptë me fjalët: *"Allahu i zhduktë këto dy duar; me të vërtetë e kam parë Pejgamberin, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, se si* (në minber) *me dorë të djathtë kishte bërë kështu... Atëherë Ruejbe filloi ta lëvizë gishtin tregues të dorës së tij të djathtë."* (Muslimi)

## Obligimi i faljes së tehijjetul-mesxhidit edhe përkundër faktit që imami ndodhet në minber

Gjat kohës së hytbes, gjersa imami ndodhet në minber, falësit të cilët tek atëherë hyjnë në mesxhid janë të obliguar t'i falin dy rekate para së të ulen. Xhabir b. Adullahu, radi All-llahu anhu, transmeton: *"Derisa Pejgamberi, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, e mbante hutben e xhumasë, erdhi një njeri dhe ai i tha: "O filan, e je*

*falur?" "Jo", - u përgjegj ky. "Çohu dhe falu" – i tha Pejgamberi, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem."* (Buhariu dhe Muslimi)

## Gabimet që i bëjnë muslimanët ditën e xhumasë dhe të cilët shkaktojnë humbjen e sevapit të kësaj dite mubarek

1. Nga Ebu Hurejre, radi All-llahu anhu, transmetohet që Pejgamberi, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, ka thënë: *"Në ditën e xhumasë melekët qëndrojnë në dyert e çdo xhamie dhe i shënojnë një pas një* (emrat e atyre që shkojnë për ta falur namazin e xhumasë) *Kur imami të ngjitet në minber, ata i mbyllin librat dhe shkojnë të prezentojnë në të përmendurit e Allahut. Ai që shkon herët në xhuma, sikur ta ketë therrur kurban një deve, pastaj ai që pas tij, sikur ta ketë therrur një lopë, pastaj ai pas tij, sikur ta ketë therrur një dele, pastaj ai pas tij, sikur ta ketë therrur një pulë, ndërsa ai i fundit, sikur t'jetë dhuruar një vezë."* (Buhariu dhe Muslimi)

2. Nga Evs b. Evsi, radi All-llahu anhu, transmetohet të ketë thënë: *"E kam dëgjuar Pejgamberin e Allahut, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, duke thënë: "Kush të premten pastrohet dhe rregullohet sa më mirë që është e mundur, dhe shpejton sa më herët që është e mundur, dhe shkon në këmbë dhe jo kaluar, pastaj i afrohet imamit, dhe e përcjell* (hytben) *duke dëgjuar pa kurrfarë aktiviteti të palejuar* (me trup dhe

me gojë), *do të ketë shpërblim sikur të jetë falur dhe agjëruar tërë vitin*. (Ahmedi dhe Ebu Davudi)

3. Selman Farisiu, radi All-llahu anhu, rrëfen se Pejgamberi, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, ka deklaruar: *"Kush të premten lahet, pastrohet sa më mirë që është e mundur, lyhet (flokët) me vaj ose parfumoset me aromë të shtëpisë, pastaj shkon dhe nuk ndanë dy vetë (në saff), pastaj falë atë që i është përcaktuar, pastaj heshtë derisa imami e mban hytben, i falet ajo që e ka bërë midis kësaj dhe xhumasë së kaluar."* (Buhariu)

4. Nga Ebu Hurejrje, radi All-llahu anhu, transmetohet që Pejgamberi, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, ka thënë: *"Nëse njeriu shokut afër tij i thot: "Hesht!", do të gabonte* (do ta humbte shpërblimin e xhumasë)." (Buhariu dhe Muslimi)

Nga hadithët e sipërshënuar mund të konkludohet që sevapi i namazit të xhumasë është shumë i madh. Kush e praktikon atë që e ka praktikuar Pejgamberi, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, në namazin e xhumasë, ka këto sevape:

Një – më çdo hap deri në mesxhid, mu'mini ka shpërblim sikur të jetë falur dhe agjëruar tërë vitin;

Dy – Kush shkon më herët në namazin e xhumasë ka shpërblim sikur Allahut t'i ketë therrur Kurban madhësia e cilit varet nga shpejtimi i tij në mesxhid;

Tre – Mëkatet fshihen dhe falen nga xhumaja deri në xhuma;

Katër – Melekët ua shënojnë falësve sevapet për shkak të kryerjes së namazit të xhumasë;

Fatkeqësisht, sot ka pak muslimanë të cilët i kushtojnë vëmendje këtyre çështjeve tejet të rëndësishme në ditën e xhumasë. Nganjëherë kjo bëhet nga padituria, mirëpo globalisht kjo bëhet nga përtacia dhe negligjenca dhe largësia e tyre nga sunneti i Pejgamberit, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem. Largimi i tyre nga sunneti në ditën e xhumasë mund të përkufizohet në pikat vijuese:

- Mospërfillja e shkuarjes së hershme në xhuma;
- Mospërfillja e larjes së obligueshme, parfumosjes dhe përdorimit të misvakut në ditën e xhumasë;
- Bisedimi reciprok midis njerëzve gjatë kohës së hytbes;
- Të kthyerit e shpinës dhe krahut nga imami gjersa ky ndodhet në minber, ndërsa hytbja është duke u zhvilluar;
- Të luajturit e panevojshëm me tepih dhe kërcitje të gishtrinjve;
- Ndërhyrja në saffe dhe shqetësimi i falësve të renduar në saffe.

## Gabimet e imamit në minber para, gjatë dhe pas hytbes

- Zgjatja e hytbes dhe të shkurtuarit e namazit (*sunnet është pikërisht e kundërta*);
- Duaja e imamit menjëherë pas ngjitjes së tij në minber me duar kah kibla dhe të kthyerit e shpinës falësve, të cilët nuk i përshëndetë me selam, që është nga sunneti.

Ibni Tejmijje, rahimehullah, deklaron: *"Duaja e imamit pas ngjitjes në minber nuk ka kurrfarë baze në sunnet."* ("Et-Ihtijaratul-ilmijje")

- Përshëndetja me selam e të pranishëmve pas ngjitjes në minber;
- Mospërfillja dhe lënja anash e hytbes së Pejgamberit, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, më të cilën ai zakonisht e fillonte hytben dhe e cila fillon me: ***"Innel-hamde lillahi nahmeduhu ve neste'inuhu ve nastagfiruhu****...* (këtë hytbe në përkthim e kemi shënuar më sipër);
- Përfundimi i shpejtë i hytbes së dytë;
- Kufizimi i hytbes së dytë vetëm në lexim të thjeshtë të tekstit arab, pa kurrfarë këshillash dhe inkurajimesh për devocion dhe praktikim të dispozitave islame;
- përfundimin e përhershëm të hytbes e fjalët e Lavdiplotit: ***"Innellahu je'muru bil-'adli vel-ihsani****..."*;
- Ngjitja e ngadashme e imamit në minber dhe zbritja nga minberi, ndërsa disa prej imamëve në çdo shkallë lexojnë dua të posaçme të cilat nuk transmetohen nga Pejgamberi, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, dhe të kthyerit e imamit kah kiblja me duar të ngritura para hipjes në minber;
- Ngritja e duarve të imamit gjatë duasë. Ibni Tejmijje, rahimehullah, thot: *"Është e ndaluar që imami t'i ngritë duart gjatë kohës së hytbes gjersa është në minber, ngase Pejgamberi, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, gjatë duasë e ka lëvizur vetëm gishtin tregues të dorës së djathtë."*

- Ngritja e duarve të falësve gjatë duasë së imamit. Ibni Abidini, rahimehullah, jurist i shkollës hanefije, thot: *"...Nëse e bëjnë këtë, atëherë kanë gabuar."* ("Hashijetu Ibni Abidin", libri I, f. 768)

- Ngritja e duarve në dua gjatë kohës së qëndrimit ulur të imamit midis dy hytbeve. Reshid Rida, rahimehullah, thot: *"Ngritja e duarve në dua gjatë kohës së qëndrimit të imamit ulur midis dy hytbeve nuk ka kurrfarë baze në sunnetin e Pejgamberit, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem... Duhet të heshtet gjatë tërë hytbes (pra edhe gjatë qëndrimit të imamit ulur midis dy hytbeve). Të pranishmit duhet të bëjnë dua në vete dhe të mos i pengojnë të tjerët (gjatë kohës së qëndrimit të imamit ulur midis dy hytbeve) dhe nuk duhet t'i ngritin duart. Kush vepron ndryshe, nuk vepron sipas sunnetit të Pejgamberit, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem. Përkundrazi, ata me veprimin e tyre e kundërshtojnë sunnetin ngase imami ndoshta tanimë është ngritur për hytben e dytë ndërsa ata ende bëjnë dua me duar të ngritura. Më mirë është që gjatë hytbes të dëgjojnë dhe mendojnë për përmbajtjen e saj. Ky veprim i gabuar i muslimanëve është risi e zakonshme."* ("Fetava" Muhammed Reshid Rida, libri I, f. 58)

- Falja e namazit të drekës pasi që është falur namazi i xhumasë, ndërsa më e drejtë është që namazi i drekës të mos falet pas kryerjes së namazit të xhumasë.

## Sunnetet e hytbes

- Nga sunnetet e Pejgamberit, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, është që hytbja të mbahet në minber në mënyrë që njerëzit të mund ta shikojnë. Buhariu dhe Muslimi e transmetojnë një hadith në të cilin thuhet se Pejgamberi, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, kishte mbajtur hytbe në minber. Nga Saib b. Jezidi, radi All-llahu anhu, transmetohet të ketë thënë: *"në kohën e pejgamberit, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, Ebu Bekrit dhe Omerit, ezani pasonte menjëherë pas ngjitjes së imamit në minber."* (Buhariu)

- Kur imami të ngjitet në minber duhet t'i përshendesë të rpanishmit me selam, ngase kështu ka vepruar Resulullahu, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem. Imami duhet t'i përshendesë të pranishmit dy herë:

- Gjatë hyrjes në mesxhid;
- Dhe kur të ngjitet në minber.

- Minberi duhet t'i ketë vetëm tri shkallë dhe imami gjatë hytbes do të qëndrojë në shkallën e dytë në mënyrë që pas hytbes së parë të mund të ulet dhe të pushojë në shkallën e tretë.

- Imami duhet të ngjitet në minber para ezanit dhe vetëm atëherë mujezini mund ta thirrë ezanin. Namazi i xhumasë e ka vetëm një ezan.

- Hytbja duhet të jetë e shkurtër, e qartë dhe elokuente.

- Të pranishmit duhet të drejtohen kah imami dhe duhet t'i kushtojnë vëmendje hytbes, e nëse këtë nuk e bëjnë kanë mbetur pa sevapin e xhumasë. Dhe kush luan

me guralecë (gjë që e kemi theksuar në hadithin sahih) dhe analog me këtë hadith, kush luan me tepih ose diç të gnjashme me këtë, e ka humbur sevapin e xhumasë.

## Qortimi i gërshetimit të gishtrinjve gjatë shkuarjes në mesxhid

Pejgamberi, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, e ka ndaluar gërshetimin e gishtrinjve gjatë shkuarjes në mesxhid, si dhe gjatë qëndrimit në mesxhid. Ebu Seidi, radi All-llahu anhu, transmeton që Pejgamberi, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, ka thënë: *"Kur ndonjëri prej jush ndodhet në mesxhid mos t'i ngatërrojë gishtrinjtë ngase të ngatërruarit e gishtrinjve është nga shejtani. Ju jeni në namaz përderisa ndodheni në mesxhid dhe deri sa ta braktisni mesxhidin."* (Ahmedi)

Sa i përket ndalimit të ngatërrimit të gishtrinjve gjatë shkuarjes në mesxhid, kjo mund të shihet edhe nga hadithi i Ka'b b. Uxhretit i cili thot se Pejgamberi, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, ka thënë: *"Kur dikush prej jush të marrë abdest, le ta zbukurojë abdestin e vet, e nëse pastaj shkon në mesxhid, le të mos i ngatërrojë gishtrinjtë ngase tanimë gjendet në namaz."* (Ebu Davudi)

Nga këta hadithe mund të përfundohet se ngatërrimi i gishtrinjve është i ndaluar, por jo në nivel të haramit, gjatë shkurjes në mesxhid në ditën e xhumasë dhe ditët tjera përderisa njeriu gjendet në pritje të namazit.

Duke komentuar këta hadithe El-Hattabi, rahimehullah, thot: *"Disa njerëz i gërshetojnë gishtrinjtë vetëm për djerrakohë dhe argëtim... Ka të tillë që gjatë ndejës i gërshetojnë gishtrinjtë e dy duarve, i kapin gjunjtë e që nxitë dremitje tek ata. Kjo gjednje në të shumtën e rasteve ua prishë abdestin..."*

Nëse dikush nga të pranishmit kotet gjatë kohës së hytbes pa ngatërrimin e gishtrinjve dhe kapjen e gjunjve, atëherë duhet të kthehet në anën e kundërt nga ajo që gjendet me kusht që të mos i pengojë të tjerët gjatë lëvizjes së vet. Ibni Omeri, radi All-llahu anhu, transmeton se Pejgamberi, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, kishte thënë: *"Nëse dikush prej jush, në ditën e xhumasë, kotet në vendin në të cilin ndodhet (në mesxhid), le të drejtohet në anën tjetër."* (Hakimi)

## Cilësitë e ditës së xhumasë

* Dita e xhumasë llogaritet si dita më e mirë e javës.

Ulemâ-ja nuk është unanime lidhur me atë se a është ajo më e mirë se dita e Arefatit.

Dita e xhumasë është Bajram yni javor.

* Ditën e xhumasë dhe në netët e saj është mirë të bëhen salavate për Pejgamberin e Allahut, ngase nga resulullahu, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, transmetohet të ketë thënë: *"Bëni shumë salavate për mua në ditën e xhumasë dhe në netët e xhumasë!"* (El-bejheki)

* Urdhëri i pastrimit atë ditë është vaxhib deri në atë shkallë sa është më i fortë se urdhëri për fitër-namaz.

* Është mirë që në ditën e xhumasë të përdoret misvaku dhe të parfumoset, ndërsa përdorimi i misvakut është më i dobishëm se përdorimi i tij ditëve të tjera, si dhe parfumosja.

* Parapëlqehet që atë ditë të kryhen sa më shumë namaze, të bëhet dhikër dhe të lexohet Kur'an deri me ngjitjen e imamit në minber. Me daljen e imamit ndalohet kryerja e namazit, ndërsa me fillimin e hytbes ndalohet çdo bisedë.

* Është obligim që të heshtet në kohën e hytbes, e kush bisedon gjatë kohës së hytbes ai tallet me namaz dhe e humb vlerën e namazit të xhuamsë.

* Preferohet leximi i sures El-Kehf në ditën e xhumasë, ndërkaq transmetohet nga Resulullahu, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, të ketë thënë: *"Kush e lexon suren El-Kehf ditën e xhumasë, e mbulon drita prej këmbëve e deri në kupën qiellore e cila do ta ndriçojë në ditën e Gjykimit, ndërsa i falen të gjithë mëkatet (e vogla) midis dy xhumave."* (El-Hakimi)

* Në ditën e xhumasë preferohet të veshen rrobat më të mira. Transmetohet nga Ebi Ejjubi, radi All-llahu anhu, të ketë thënë: *"E kam dëgjuar Resulullahun, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, të ketë thënë: "Kush pastrohet në ditën e xhumasë, parfumoset nëse ka parfum, veshë rrobat më të mira dhe del me qetësi derisa të arrijë te mesxhidi, e pastaj falet nëse do, pa e brengosur asnjërin, e pastaj kur imami të ngjitet në minber do të heshtë derisa të mos fillojë namazi, do t'i falen mëkatet midis dy xhumave."* (Ahmedi)

* Preferohet që në ditën e xhumasë të parfumoset mesxhidi, kurse kalifi i dytë, Omeri, radi All-llahu anhu, kur vinte gjysma e ditës urdhëronte të parfumoset mesxhidi në Medine.

* Atij që është i obligueshëm ta falë namazin e xhumasë nuk i lejohet të marrë rrugë në kohën e fillimit të namazit të xhumasë, porse është i obligueshëm të shkojë në namazin e xhumasë e pastaj të marrë rrugë.

* Ai që niset në namazin e xhumasë, për çdo hap ka shpërblim sa një vit agjërim dhe namaz, ndërsa transmetohet nga Resulullahu, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, të ketë thënë: *"Kush pastrohet në ditën e xhumasë, dhe shkon më herët (në mesxhid, i afrohet imamit dhe heshtë, për çdo hap të bërë ka shpërblim një vjet agjërim dhe namaz, e kjo është gjë e lehtë për Allahun."* (Ahmedi, Ibni Huzejme, Et-Tirmidhi dhe Ebu Davudi)

* Në ditën e xhumasë falen mëkatet, ndërsa në të është një sahat në të cilin pranohen duatë dhe kur robi në të i lutet Zotit të vet, Allahu ia pranon duanë. Lidhur me sahatin në ditën e xhumasë është thënë se në të ka pesë momente të dobishme të cilët mu'mini duhet t'i shfrytëzojë; momenti i parë është zeniti i Diellit, ndërsa i fundit është të ulurit e imamit në minber.

## Preferimi i faljes së nafiles para ezanit të xhuma namazit dhe mosekzistimi i faljes së sunnetit të xhumasë pas ezanit për namazin e xhumasë

Imam Shevkani, rahimehullah, konsideron se mund të falet nafile para namazit të xhumasë (*para ezanit për namazin e xhumasë*). Ky mendim e konfirmon edhe fetvat e imamit Ebu Hanife dhe Shafiut të cili gjithashtu konsiderojnë se është e lejueshme të kryhet nafile para ezanit për namazin e xhumasë. Pejgamberi, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, thot: *"Kush të premteve lahet, pastrohet sa më mirë që është e mundur, lyhet (flokët) me vaj ose parfumoset me parfumin e shtëpisë, e pastaj niset dhe nuk i ndërfutet midis dy vetëve (në saff), pastaj falë atë që i është caktuar, andaj heshtë dhe dëgjon gjersa imami e mba hytben, i falet ajo që ka bërë midis kësaj dhe xhuamsë së kaluar."* (Muslimi) Me këtë hadith argumentohet se është e lejuar të kryhet nafile para ezanit për xhuma-namaz. Imam San'ani, rahimehullah, autori i veprës "Subulus-selam", thot: *"Hadithi i cili bën fjalë për xhumanë, udhëzon se duhet të falet nafile nëse njeriu është në gjendje ta kryej dhe nuk ka kurrfarë kufiri të caktuar sa i përket kësaj nafile. Është me rëndësi të fitohet sevapi i xhumasë madje edhe me dy rekate të tehijjetul-mesxhidit."*

Imam Ibni Kajjim el-Xhevzi, në veprën e tij "Zadul Mi'ad" thot: *"Namazi për të cilin bëhet fjalë në këtë hadith, e të cilin e transmeton Muslimi, në të cilin thuhet:*

*“...pastaj falet ajo që i është caktuar...”, është namaz nafile i cili preferohet të kryhet, e në veçanti për ata të cilët shkojnë më herët në namazin e xhumasë, edhe atë para kohës së namazit të xhumasë dhe Dielli ende nuk është në zenit* (kur fillon koha e namazit të xhumasë).” Ky është shembulli çupis i cili vie një orë para kohës së namazit të xhumasë dhe së pari e falë tehijjetul-mesxhidin e pas kësaj nafilen të cilën duhet ndërprerë afërsisht gjysmë ore para zenitit, ngase ekziston nja hadith i saktë në të cilin Pejgamberi, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, e ka ndaluar kryerjen e namazit gjersa Dielli të jetë në zenit. E kur imami të ngjitet në minber do të drejtohet kah të pranishmit dhe do t’i përshëndetë me selam, pastaj do të ulet, dhe pas kësaj mujezini mund ta thirrë ezanin vetëm një herë, siç është praktika e Pejgamberit, alejhi-s-selam. Pejgamberi, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, pas ezanit zakonisht ngritej dhe fillonte hytben kurse as'habët e përcjellnin me heshtje fjalimin e tij derisa nuk mbaronte me të dy hytbet. As Pejgamberi, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, as dikush nga as'habët nuk e falte sunnetin midis ezanit dhe hytbes ngase, siç kemi theksuar, ezani për namazin e xhumasë është thirrur vetëm një herë dhe kjo është e vetmja që është transmetuar në mënyrë besnike nga pejgamberi, alejhi-s-selam dhe kjo është argument se namnazi i xhumasë është si dhe namazi i Bajramit, para cilit gjithashtu nuk ekziston sunnet që duhet të falet. *Xhabiri, radi All-llahu anhu, transmeton se Pejgamberi, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, jepte selam kur ngjitej në minber* (Ibni Maxhe) *Bilalli, radi All-llahu anhu, e thirrte ezanin kur Pejgamberi, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, ulej në minber, ndërsa bënte ikamet kur Pejgamberi zbriste nga minberi.* (Ahmedi dhe Nes’iu) *Kur Pejgamberi, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem,*

*ngjitej në minber, as'habët i drejtonin fytyrat e tyre kah ai.* (Ibni Maxhe) Ebu Davudi, rahimehullah, në përmbledhjen e tij transmeton se *Pejgamberi, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, ulej në minber derisa mujezini nuk e thirrte ezanin; pas kësaj ngritej dhe e mbante hytben; pas kësaj ulej dhe nuk fliste gjë; pas kësaj ngritej dhe e mbante hytben e dytë."* Imami Ibn Tejmijje, rahimehullah, thot: *"Pejgamberi, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, nuk i falte sunnetet para namazit të xhumasë pas ezanit dhe askush nuk transmeton ta ketë bërë këtë. Në kohën e tij ezani thirrej vetëm pas ngjitjes së tij në minber. Bilalli, radi All-llahu anhu, e thirrte ezanin, pastaj Pejgamberi i mbante dy hytbe, pas çka Bilalli bënte ikamet dhe Pejgamberi u printe njerëzve në namaz. Prandaj themi se nuk ka qenë e mundur që as ai, as diksuh nga as'habët e tij të ketë falur sunnete pas ezanit, dhe askund nuk përmendet që madje në shtëpinë e tij t'i ketë falur sunnete para daljes në namazin e xhumasë."*

Sa i përket fillimit të kohës së namazit të xhumasë e transetojmë edhe mendimin e drejtë të ulemâ-ve të cilët supozojnë se koha e namazit të xhumasë fillon në kohën e kohës së drekës, gjersa imam Maliku, rahimehullah, konsideron se është e lejuar që hytbja të mbahet para zenitit, mirëpo me kusht që atëherë të mos kryhet namaz, pos në kohën kur të vijë koha e namazit të drekës.

## Kush arrin në rekati e dytë të namazit të xhumasë nuk duhet ta falë namazin e drekës

Kush arrin në një rekat të namazit të xhumasë – ai ka arritur në xhuma, e kush arrin në më pak se një rekat, ai duhet t'i falë katër rekate (të farzit të drekës). Nga Ibni Omeri, radi All-llahu anhuma, transmetohet se Pejgamberi, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, ka thënë: *"Kush e arrin një rekat në xhuma-namaz dhe në ndonjë namaz tjetër, le ta falë edhe tjetrin* (rekat), *ngase atëherë namazi i tij është i rregullt."* (Nesa'iu, Ibni Maxhe dhe Darekutni) Me këtë hadith dëshmohet se kush arrin në rekatin e dytë të namazit të xhumasë, ka arritur në namazin e xhumasë edhe përkundër asaj se nuk ka prezentuar në hytbe.

## Kush arrin në mesxhid gjatë hytbes, duhet t'i fali dy rekate tehijjetul-mesxhid

Xhabiri, radi All-llahu anhu, ka thënë: *"Hyri* (në mesxhid) *një të premte një njeri, gjersa Pejgamberi, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, e mbante hytben dhe pejgamberi e pyeti: "A je falur?" "Jo" – u përgjegj ky. "Atëherë fali dy rekate!" – i tha Pejgamberi,*

*sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem."* (Buhariu dhe Muslimi) Ky hadith paraqet dëshmi të qartë që kush vonohet në namazin e xhumasë dhe hyn në mesxhid në kohën e hytbes, është i obliguar të falë dy rekate edhe përkundër asaj që çdo aktivitet gjatë hytbes është i ndaluar dhe nga hadithi gjithashtu shihet që imami mund të bisedojë me të pranishmit, ndërsa ata që janë ulur nuk duhet të bisedojnë.

## Falja e sunnetit pas namazit të xhumasë

Ebu Hurejre, radi All-llahu anhu, transmeton që Pejgamberi, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, ka thënë: *"Kur dikush prej jush e falë namazin e xhumasë, pas kësaj e t'i falë katër rekate."* (Muslimi) Abdullah b. Omeri, radi All-llahu anhuma, pas kryerjes së namazit të xhumasë, shkonte në shtëpi dhe atje i falte dy rekate dhe deklaronte: *"Kështu ka vepruar Pejgamberi, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem."* (Muslimi)

Në komentin e hadithit të parë të sipërshënuar imam Ibnul Arebiu, rahimehullah, thot: *"Pejgamberi, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, ka urdhëruar që pas xhumsë të falen katër rekate në mënyrë që injorantët të mos mendojnë se edhe me dy rekate mund t'i plotësojnë ato dy rekate të namazit të xhumasë. Këta katër rekate duhet të falen dy nga dy, ngase Pejgamberi thot: "Nafilja ditës është dy nga dy."* (Ebu Davudi dhe Ibni Hibbani) *Gjithashtu këto rekate duhet të falen në këtë mënyrë ashtu që ithtarët e risive të mos mendojnë se ky është namazi i drekës. Prandaj duhet të falen*

*dy nga dy, ashtu që kjo nafile t'i gjasojë namazit të drekës."* Gjithashtu mund të falet edhe në shtëpi, pas namazit të xhumasë sepse edhe kjo është sunnet i Pjegamberit, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem. Sa i përket hadithit të Ibni Omerit në komentin e të njejtit Ibni Tejmijje thot: *"Nëse njeriu falet në mesxhid, atëherë do 'i falë katër rekate, nëse falet në shtëpi, atëher vetëm dy."* Me këtë deklarim Ibni Tejmijje i ka afruar dy transmetimet e dy haditheve të sipërshënuar dhe ka sqaruar si duhet t'i kuptojmë ata. Ulemâ konsiderojnë që, megjithatë, më mirë është të falurit në shtëpi, meqë Pejgamberi, alejhi-s-selam, thot: *"Namazi më i mirë çupis është ai namaz i cili kryhet në shtëpi, pos farzit."* Ky është mendim edhe i imam Shafiut, Malikut dhe Ahedit.

Kur në namazin e xhumasë të ketë tollovi të madhe duhet gjetur një vend për faljen e namazit në xhami, dhe ai të mos kryhet në rrugë, nëse këtë e lejojnë kushtet. Imam Ahmedi dhe Bejheki transmetojnë nga Sejjari, radi All-llahu anhu, të ketë thënë: *"E kam dëgjuar Omerin duke thënë në hytbe: "Pejgamberi e ndërtoi këtë mesxhid, ndërsa me te ishim na muhaxherët dhe ensaritët. Kur të ketë tollovi në mesxhid, njerëzit le të bëjnë sexhde në shpinat e vëllezërve të tyre."* Gjithashtu transmetohet që Omeri i kishte parë disa njerëz duke u falur në rrugë, andaj u tha: *"Faluni në mesxhid."*

## Si të veprohet kur dita e bajramit përputhet më ditën e xhumasë

Imam San'ani, rahimehullah, në veprën e tij "Subulus-selam", ë faqen 469, nga Ibni Abbasi, radi All-llahu anhuma, transmeton se nuk duhet falur namazin e xhumasë nëse në të njejtën ditë bie namazi i Bajramit. Ibni Abbasi, lidhur me këtë çështje, gjithashtu thot që ky veprim është në përshtatje me sunnetin e Pejgamberit, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem. Transmetohet se Ibni Zubejri, radi All-llahu anhu, ishte imam në namazin e bajramit në ditën e xhuma. 'Ata, rahimehullah, thot: *"Na erdhëm në mesxhid për ta falur namazin e xhumasë, ndërsa Ibni Zubejri nuk erdhi. Atëherë të gjithë e falëm individualisht namazin e drekës."* Kur Ibni Abbasi, radi All-llahu anhu, erdhi, na e lajëmruam për veprimin e Ibni Zubejrit. Atëherë ai na tha: *"Ibni Zubejri ka vepruar drejt."* Nga sunneti është mosfalja e namazit të xhumasë dhe duhet bashkuar bajramin me namazin e xhumasë, me vetëm dy rekate, dhe ky namaz duhet të falet në kohën e namazit të bajramit. Ibni Abbasi e kishte bashkuar namazin e bajramit me atë të xhuamsë, dhe atë ditë nuk e falte namazin e drekës por direkt e falte namazin e iqindisë. Ebu Davudi, rahimehullah, nga Ibni Zubejri, radi All-llahu anhu, transmeton të ketë thënë: *"Dy festat kishin rënë në një ditë, andaj Ibni Zubejri i bashkoi në një namaz të cilin e fali në mëngjes (në kohën e namazit të bajramit) me vetëm dy rekate, pas kësaj nuk fali asgjë deri në namzin e iqindisë."* Nga Zejd b. Erkami, radi All-llahu anhu, transmetohet të ketë thënë: *"Pejgamberi, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, e fali namazin e bajramit, pas kësaj e lejoi mosfaljen e namazit të*

*xhumasë dhe pastaj deklaroi: "...Kush dëshiron ta falë* (xhumanë)*, le ta falë."* (Buhariu, Muslimi, Ebu Davudi, Nesa'iu dhe Ibni Maxhe – terminologjinë e hadithit përmendet termi *hamse*: të pestit)

Nga kjo mund të shihet se ata që dëshirojnë të falin namazin e xhumasë, mund ta bëjnë këtë. Nga hadithi gjithashtu mund të konkludohet se në esencë namazi i xhumasë nuk duhet të falet, mirëpo, kush dëshiron mund ta bëjë këtë. Nga Ebu Hurejre, radi All-llahu anhu, transmetohet që Pejgamberi, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, ka thënë: *"në këtë ditë janë përputhur dy festa, dhe kush dëshiron mund të mos e falë xhumanë, na do t'i bashkojmë* (bajramin dhe xhumanë me vetëm një namaz në kohën e namazit të bajramit)*."* (Hakimi dhe Ibni Maxhe) Imam Shevkani konsideron se duhet falur xhumanë edhe përkundër asaj se tanimë e ka falur bajramin, mirëpo, ai gjithashtu konsideron se lejohet mosfalja e namazit të xhumasë atë ditë. Imam Shevkani në veprën "Nejlul-Evtar" (f. 336), thot: *"Është e lejuar që të mos falet namazi i xhumasë në ditën e Bajramit."*

Kush e shqyrton në mënyrë studioze këtë çështje do të shohë se, ata që nuk e kanë falur namazin e bajramit janë të obliguar ta falin namazin e xhumasë, e nëse këtë nuk arrijnë psh. për shkak të mosardhjes së imamit, atëherë duhet ta falin namazin e drekës. Siç kemi theksuar, për namazin e xhumasë është i domosdoshëm xhemati, ndërsa edhe dy janë mjaft, dhe kjo është vërtetuar me hadithe dhe me koncensus të ulemâ-së dhe nuk ka dallim në mes të xhematit në xhuma dhe në namazet tjerë, dhe nuk është transmetuar asnjë hadith në të cilin përmendet nurmi i duhur i xhematlinjve të cilët do të mund ta falin xhumanë.

## Literatura


1. “Zadul-me’ad” – Ibn Kajjim el-Xhevzijje, Bleni i
2. “Fikhus-sunne” – Sejjid Sabik – Bleni i
3. “Nejhul-ewtar” M. Ali esh-Shewkani, Bleni i
4. “Subulus-selan” – Es-San’ani, Bleni II
5. “Temamul-minne” – Muhamed Na’sirudin el-Albani
6. “Bejanul-mehaxhxheh” – Ibn Rexheb
7. “Kitabul-Maxhmu’u” –Imam nevevi, Bleni IV
8. “Fethul Bari Sherhu Sahihil-Buhari” –Ibn Haxher.
9. “Er-rewdatun-nedijje” Hasan Siddik Khan, Bleni I.

# Përmbajtja